# Keshfush-Shubuhat fij Teuhid



# Largimi i Dyshimeve nga Teuhidi

Autor: Shejkhul-Islam Muhamed bin 'Abdul-Uehab

Burimi: www.SalafiPublications.com

✍ **Studimi i Gjashtë: Prezantimi i Përgjigjes së Detajuar**





Vazhdoi Shejkhul-Islam Muhamed bin Abdul-Uehab:

## 6.1 [Argument që mbështetet në Pohimin e Rububijes]

Për sa i përket përgjigjes së detajuar, atëherë nuk ka dyshim se armiqtë e Allahut kanë kundërshtime të shumta kundër Fesë së të Dërguarve, nëpërmjet të cilave ata i mbajnë larg njerëzit prej saj. Nga këto kundërshtime është thënia e tyre: “Ne nuk i bëjmë ortak Allahut, por ne dëshmojmë se askush nuk krijon, nuk sjell furnizim as dëm e as dobi, përveç se Allahu i vetëm, i Cili nuk ka ortakë. Edhe Muhamedi (*sal-lAllahu ‘alejhi ue sel-lem*) nuk mund t’i bëjë dobi vetes së tij e nuk mund të dëmtojë, lëre më pastaj njerëz si ‘Abdul-Kadir (el-Xhejlani) apo të tjerë si puna e tij. Por unë jam gjynahqar, kurse njerëzit e mirë kanë pozitë dhe gradë të lartë tek Allahu, prandaj unë i lutem Allahut nëpërmjet tyre.”[1]

## 6.2 [Përgjigja ndaj këtij Argumenti]

Atëherë, ti duhet t’i përgjigjesh atij me atë që u tha më përpara: se ata të cilët i luftoi i Dërguari i Allahut (*sal-lAllahu ‘alejhi ue sel-lem*) pohonin çdo gjë që përmende ti (për Allahun) dhe se ata pohonin që idhujt e tyre nuk kontrollonin apo nuk sistemonin asgjë. Por ata (mushrikët) donin vetëm pozitën që kishin ata dhe ndërmjetësimin[2] e tyre. Dhe lexoji atij atë që ka thënë Allahu në Librin e Tij (që është përmendur më përpara) dhe shpjegoja.[3]

[1] **Shejkh Ibn Ibrahim**: “...prej tyre ishte ajo që thonin ata, ndërkohë që ata i bënin shirk Allahut: “Ne nuk i shoqërojmë asgjë Allahut...”, kur në fakt ata kanë rënë tek kjo gjë, por e mohojnë atë (shirkun) nga vetet e tyre nga injoranca dhe devijimi... “Përderisa jam gjynahqar, atëherë unë nuk meritoj që t’i kërkoj Allahut nga një pozitë e lartë, kurse njerëzit e mirë (eulijatë) kanë pozitë të lartë tek Allahu prandaj unë u kërkoj atyre, kurse ata kërkojnë për mua dhe më afrojnë më shumë me Allahun. Por unë nuk u kërkoj atyre në mënyrë të drejtpërdrejtë.”

[2] **Shejkh Salih el-Feuzan**: “Përgjigja është e lehtë, nga Libri i Allahut, kështu që ti duhet të thuash se Mushrikët nuk besonin se idhujt e tyre mund të krijonin apo të furnizonin, të sillnin dëm apo dobi. Por, ata i morën ata si ndërmjetësa për vetet e tyre para Allahut dhe kjo është e qartë në thënien e Tij: “**Ata adhurojnë në vend të Allahut atë që as nuk u bën dëm e as nuk u sjell dobi dhe thonë: “Këta janë ndërmjetësit tanë te Allahu!” Thuaj: “A po i tregoni Allahut për diçka që Ai nuk e di në qiej dhe në Tokë?!” Qoftë i lavdëruar Ai dhe i lartësuar mbi gjithçka që ia shoqërojnë Atij** (në adhurim)**!**” [Junus, 18] Pra, Allahu e pastroi Veten e Tij nga veprimi i tyre dhe e quajti atë Shirk, ndonëse ata thoshin se këta (që po i adhuronin) ishin ndërmjetësuesit e tyre

tek Allahu dhe se ata nuk besonin që të adhuruarit e tyre mund të sillnin dëm apo dobi. Kjo ishte vetëm si rezultat i lidhjes që kishin idhujtarët me ata (idhujt) për shkak të pozitës së tyre. Sepse këto ajete tregojnë që idhujtarët nuk besonin se ndokush mund të krijonte, të furnizonte apo të rregullonte çështjet, përveç Allahut *Subhanehu ue Te'ala*; dhe se idhujt dhe objektet që adhuronin ata nuk ishin të aftë që të krijonin, të furnizonin apo të rregullonin çështjet përkrah Allahut. Por ata i morën idhujt si ndërmjetësa për vetet e tyre para Allahut.

Dhe nuk ka dallim midis teje dhe atyre (mushrikëve), sepse sikur të ishe gjynahqar, atëherë përse nuk kërkon falje vetëm prej Allahut dhe t'i lutesh vetëm Atij. Allahu '*Azze ue Xhel* të ka urdhëruar që t'i kërkosh falje Atij dhe të ka premtuar si këmbim se Ai do kthehet tek ty dhe do ta pranojë lutjen e do t'i falë gjynahet e tua. Por, Ai nuk të ka thënë ty, "Kur të bësh gjynah shko tek varri i filanit njeriu të mirë dhe kërko *teuesul* (afrim) me atë dhe bëje atë ndërmjetësues midis teje dhe Meje."

Dhe ti mund të thuash gjithashtu se nëse ata (njerëzit e mirë që janë në varre, eulijatë) kanë pozitë të lartë tek Allahu, atëherë pozita dhe nderi i tyre është vetëm për ata, kurse ti nuk ke gjë tjetër përveç veprave të tua. Mirësia, nderi dhe pozita që kanë njerëzit e mirë në të vërtetë janë për vetet e tyre. Ç'lidhje ke ti me veprat e atij njeriu të mirë? Çdo njeri ka veprat e tij: "**Ata njerëz tashmë kanë kaluar. Ata do të kenë çfarë kanë merituar dhe ju do të keni atë që meritoni e nuk do të pyeteni për veprat e tyre.**" [el-Bekare, 134] "**Atë ditë askujt nuk do t'i bëhet ndonjë padrejtësi dhe ju do të shpërbleheni vetëm sipas asaj që keni bërë.**" [Ja-Sin, 34] Kështu që, pozita që kanë ata dhe veprat e tyre janë për vetet e tyre dhe ata nuk do të bëjnë fare dobi nëse ti je gjynahqar, madje as babai yt, as njerëzit që i ke më të afërt, as edhe biri yt nuk është i aftë që të të bëjë dobi, edhe sikur ai të ketë qenë nga njerëzit më të mirë, "**Dita, kur askush nuk do të ketë fuqi për të bërë gjë për ndonjë tjetër dhe, kur pushteti do të jetë vetëm i Allahut.**" [el-Infitar, 19], "**Çdo njeri është peng i veprave të veta.**" [el-Mudethir, 38], "**O njerëz! Frikësojuni Zotit tuaj dhe frikësojuni Ditës, kur prindi nuk do të mund ta ndihmojë aspak fëmijën e vet, e as fëmija nuk do të mund ta ndihmojë sado pak prindin e vet!**" [Lukman, 33], "**Atë Ditë njeriu do të ikë nga i vëllai, nga e ëma dhe nga i ati, nga e shoqja dhe nga fëmijët e vet.**" ['Abese, 34-36]"
**Shejkh Ibn Ibrahim**: "...sepse ata u lidhën pas tyre për shkak të pozitës dhe statusit që kishin ata tek Allahu. Dhe çështja e mushrikëve për të cilët u shpall Kur'ani është pikërisht kjo: ai që u lutet të tjerëve që të bëhen ndërmjetësat e tij tek Allahu. E jo se këto gjëra krijonin apo furnizonin..."
[3] **Shejkh Ibn 'Uthejmin**: "Ai ka për qëllim me këtë që ti t'i lexosh atij atë që ka thënë përmendur Allahu në Librin e Tij për Teuhidin Uluhije, sepse Allahu '*Azze ue Xhel* filloi [Librin e Tij] me të dhe pastaj e përsërit atë [Teuhidin Uluhije] vazhdimisht që ai të rrënjoset në zemrat e njerëzve dhe që t'u ngrejë argumentin. Allahu i Lartësuar ka thënë: "**Dhe Ne nuk dërguam ndonjë të Dërguar para teje e që të mos i kemi shpallur atij: La ilahe il-la Ene** [askush nuk meriton të adhurohet përveç Meje] **prandaj më adhuroni vetëm Mua** (e askënd tjetër)**.**" [el-Enbija, 25] Dhe Allahu i Lartësuar ka thënë: "**Dhe Unë nuk i kam krijuar xhinët dhe njerëzit përveç se që të më adhurojnë Mua** (të vetëm)**.**" [edh-Dharijat, 56] Dhe Allahu i Lartësuar ka thënë: "**Allahu dëshmon se nuk ka të adhuruar tjetër me të drejtë përpos Tij** (La ilahe il-la Huve)**,** (dëshmojnë) **edhe melaiket dhe njerëzit e dijes; Ai e mban krijimin e Tij me Drejtësi. Nuk ka të adhuruar tjetër me të drejtë përpos Tij, Krenari, më i Urti Gjithëgjykues.**" [Ali-Imran, 18] Dhe Allahu i Lartësuar ka thënë: "**Dhe i Adhuruari juaj është Një, La ilahe il-la Huve** (nuk ka të adhuruar tjetër me të drejtë përpos Tij)**, i Gjithëmëshirëshmi, Mëshirëploti.**" [el-Bekare, 163] Dhe Allahu i Lartësuar ka thënë: "**Kështu që, më adhuroni Mua** (të vetëm)**.**" [el-Ankebut, 56]... si dhe mjaft ajete të tjera të ngjashme që tregojnë obligueshmërinë e njësimit të Allahut '*Azze ue Xhel* në adhurim dhe se askush nuk duhet të adhurohet përveç Tij. Dhe nëse ai është i kënaqur me të gjithë këtë, atëherë kjo është ajo që kërkohet; dhe nëse ai nuk është i kënaqur me të gjithë këtë dhe është refuzues kryeneç, atëherë fjalët e Allahut janë të vërteta për të: "**Kështu, ata i mohuan ato**

## 6.3 [Argument duke e specifikuar Shirkun vetëm në adhurimin e idhujve]

Nëse ai thotë: "Këto ajete u shpallën për ata që adhuronin idhujt. Si atëherë po i trajton edhe eulijatë si idhujt? Ose si mund t'i trajtosh Pejgamberët si idhujt?"

## 6.4 [Përgjigja ndaj këtij Argumenti]

Përgjigju atij me atë që u përmend më përpara. Pastaj, nëse ai e pohon që Mosbesimtarët dëshmonin se Teuhidi Rububije është i gjithi për Allahun të vetëm dhe se ata nuk u kërkonin atyre të cilëve u luteshin asgjë tjetër përveç ndërmjetësimit. Megjithatë, ai do që të bëjë dallim midis veprave (të Mushrikëve) dhe veprimit të tij me ato që ka përmendur.[4]

Përmendi atij se midis Mosbesimtarëve kishte nga ata që adhuronin idhujt, midis tyre ishin ata që u luteshin njerëzve të mirë të Allahut, për të cilët Allahu ka thënë:

أُوْلَـٰٓئِكَ ٱلَّذِينَ يَدۡعُونَ يَبۡتَغُونَ إِلَىٰ رَبِّهِمُ ٱلۡوَسِيلَةَ أَيُّهُمۡ أَقۡرَبُ

"**Ata të cilëve u thërrasin vetë kërkojnë** (jebtegune)[5] **mënyrë e rrugë për të drejtë hyrje e afrimi tek Zoti i tyre** (Allahu)**, secili prej tyre do të dëshironte të jetë më i afërti.**"[6]

Ata i luteshin edhe Isait dhe mamasë së tij, Merjemes. Allahu i Lartësuar ka thënë:

---

**padrejtësisht dhe me mendjemadhësi, ndonëse shpirti i tyre i besonte për të vërteta. Pa shiko, cili ka qenë fundi i shkatërrimtarëve!**" [en-Neml, 14]"

[4] **Shejkh Ibn 'Uthejmin**: "Ai që e thotë këtë e di se Mushrikët e pohonin Rububijen e Allahut dhe se Allahu *Subhanehu ue Te'ala* është Zoti i gjithçkaje, është Krijuesi dhe Zotëruesi i gjithçkaje. Sidoqoftë, ata i adhuruan këta idhuj me qëllim që ata t'i afronin tek Allahu dhe të ndërmjetësonin për ta, prandaj nëse ai e pohon të gjithë këtë, atëherë ai ka pohuar se qëllimi dhe synimi i tij është pikërisht i njëjti qëllim dhe synim që kanë patur ata (Mushrikët që adhuronin idhujt), por prapëseprapë ky besim nuk u bëri dobi Mushrikëve dhe nuk u vlejti aspak."

**Shejkh Ibn Ibrahim**: "Dhe ti do kuptosh nga këto ajete... se ato ajete nuk janë të kufizuara vetëm për ata që adhurojnë idhujt. Nuk ka dallim midis objekteve të ndryshme që adhurohen (*ma'budat*), por të gjitha ato përmbajnë barazimin e Krijuesit me krijesën, dhe të gjitha ato përmbajnë largimin nga adhurimi i Allahut dhe e gjithë kjo është Shirk dhe të gjithë ata që bien në këtë janë Mushrikë."

[5] Shikoje me kujdes përdorimin e foljes në gjinën mashkullore në numrin shumës. Kjo vërteton se bëhet fjalë për qënie njerëzore e jo veç për idhuj, sepse përndryshe do të ishte përdorur folje në gjininë femërore numri njëjës. Kthehu tek mësimi i dytë për një shtjellim më të hollësishëm për këtë pikë.

[6] El-Isra, 57.

مَّا ٱلۡمَسِيحُ ٱبۡنُ مَرۡيَمَ إِلَّا رَسُولٞ قَدۡ خَلَتۡ مِن قَبۡلِهِ ٱلرُّسُلُ وَأُمُّهُۥ صِدِّيقَةٞۖ كَانَا
يَأۡكُلَانِ ٱلطَّعَامَۗ ٱنظُرۡ كَيۡفَ نُبَيِّنُ لَهُمُ ٱلۡأٓيَٰتِ ثُمَّ ٱنظُرۡ أَنَّىٰ يُؤۡفَكُونَ ٧٥ قُلۡ
أَتَعۡبُدُونَ مِن دُونِ ٱللَّهِ مَا لَا يَمۡلِكُ لَكُمۡ ضَرّٗا وَلَا نَفۡعٗاۚ وَٱللَّهُ هُوَ ٱلسَّمِيعُ ٱلۡعَلِيمُ ٧٦

“**Mesihu, i biri i Merjemes, është vetëm një i dërguar. Edhe para tij kanë kaluar të dërguar. Nëna e tij përherë ka qenë e drejtë. Që të dy hanin ushqim. Shiko si ua shpjegojmë atyre shpalljet tona dhe shih si largohen nga e Vërteta! Thuaju** (o Muhamed)**: “Si mundet vallë që ju adhuroni në vend të Allahut atë që nuk është në gjendje t’ju sjellë as dëm e as dobi, ndërkohë që Allahu dëgjon dhe di çdo gjë?!”**”[7]

Dhe kujtohu që t’i përmendësh atij thënien e Allahut të Lartësuar:

وَيَوۡمَ يَحۡشُرُهُمۡ جَمِيعٗا ثُمَّ يَقُولُ لِلۡمَلَٰٓئِكَةِ أَهَٰٓؤُلَآءِ إِيَّاكُمۡ كَانُواْ يَعۡبُدُونَ ٤٠ قَالُواْ
سُبۡحَٰنَكَ أَنتَ وَلِيُّنَا مِن دُونِهِمۖ بَلۡ كَانُواْ يَعۡبُدُونَ ٱلۡجِنَّۖ أَكۡثَرُهُم بِهِم مُّؤۡمِنُونَ ٤١

“**Ditën, kur do t’i tubojë të gjithë, do t’u thotë engjëjve: “Vallë, këta juve ju adhuronin?” Ata do të thonë: “Qofsh i lavdëruar Ti, o Zoti ynë! Ti je Mbrojtësi ynë, jo ata. Ata adhuronin xhindet dhe shumica e mohuesve u besonin atyre.”**”[8]

Dhe gjithashtu thënien e Allahut të Lartësuar:

وَإِذۡ قَالَ ٱللَّهُ يَٰعِيسَى ٱبۡنَ مَرۡيَمَ ءَأَنتَ قُلۡتَ لِلنَّاسِ ٱتَّخِذُونِي وَأُمِّيَ إِلَٰهَيۡنِ مِن دُونِ ٱللَّهِۖ قَالَ
سُبۡحَٰنَكَ مَا يَكُونُ لِيٓ أَنۡ أَقُولَ مَا لَيۡسَ لِي بِحَقٍّۚ إِن كُنتُ قُلۡتُهُۥ فَقَدۡ عَلِمۡتَهُۥۚ تَعۡلَمُ مَا فِي
نَفۡسِي وَلَآ أَعۡلَمُ مَا فِي نَفۡسِكَۚ إِنَّكَ أَنتَ عَلَّٰمُ ٱلۡغُيُوبِ ١١٦

“**Pastaj Allahu do të thotë** (në Ditën e Gjykimit)**: “O Isa, i biri i Merjemes! Ti ishe ai që u the njerëzve: “Adhuromëni mua dhe nënën time si zota**

[7] El-Ma’ide, 75-76.
[8] Sebe’, 40-41.

**krahas Allahut"?! Isai do të thotë: "Qofsh i lartësuar dhe i lavdëruar! Mua nuk më takon të them diçka, për të cilën nuk kam aspak të drejtë! Po ta kisha thënë ndonjëherë, Ti me siguri do ta dije. Ti e di çfarë ka në shpirtin tim, po unë nuk e di çfarë ka në Veten Tënde. Vetëm Ti i di të gjitha të fshehtat.""**[9]

Pastaj thuaji atij: "Ti e more vesh se Allahu i ka deklaruar ata që i donin idhujt (që t'u drejtonin lutjet atyre) se janë mosbesimtarë dhe Ai gjithashtu i deklaroi ata që i donin eulijatë (që t'u drejtonin lutjet atyre) se janë mosbesimtarë, dhe se i Dërguari i Allahut (*sal-lAllahu 'alejhi ue sel-lem*) luftoi kundër tyre.[10]

## 6.5 [Argument nëpërmjet mos-kërkimit të asgjëje tjetër nga Eulijatë përveç Ndërmjetësimit]

Pastaj, nëse thuhet se: "Mosbesimtarët në fakt u kërkonin atyre, ndërsa unë dëshmoj se askush nuk meriton të adhurohet me të drejtë përpos Allahu. Ai

[9] El-Ma'ide, 116.

[10] **Shejkh Salih el-Feuzan**: "Dhe e gjithë kjo është mjaft e qartë, se Allahu përmendi që midis Mushrikëve kishte nga ata që adhuruan idhujt, midis tyre kishte që adhuruan eulijatë e Allahut dhe njerëzit e mirë, por Allahu i bashkoi ata të gjithë në të njëjtin gjykim. Ai nuk bëri dallim midis ndonjërit prej tyre (midis atyre që u luteshin idhujve dhe atyre që u luteshin eulijave dhe njerëzve të mirë). Kurse ti ke bërë dallim tyre me pretendimin se adhurimi i idhujve nuk lejohet, kurse adhurimi i njerëzve të mirë lejohet kur i kërkon atyre që të bëjnë ndërmjetësim për ty... Dhe kur bëhet fjalë që kërkimi i afrimit te Allahu (*teuesuli*) nëpërmjet Melaikeve dhe Pejgamberëve është hedhur poshtë (në Kur'an, siç u cek në ajetet më lart), atëherë edhe kërkimi i afrimit me të tjerë në vend të tyre - siç janë njerëzit e mirë - hidhet poshtë automatikisht... Kështu që, kush bën kurban për të tjerë në vend të Allahut dhe u lutet të tjerëve në vend të Allahut është Mushrik, i dalë nga Feja."

**Shejkh Ibn Ibrahim**: "Nëse ai kalon tek ky dyshim, i cili konsiston në kufizimin e adhurimit për dikë tjetër në vend të Allahut vetëm në adhurimin e idhujve, atëherë ai do të thotë se çdo gjë tjetër jashtë kësaj nuk është adhurim, se nuk është sikur të adhurosh idhujt dhe po qe se ai u lutet eulijave, ai nuk është Mushrik. Është rrugë e njerëzve të së pavërtetës dhe miqve të tyre që t'i cilësojnë ata që u japin eulijave pozitën e vërtetë që meritojnë ata, sikur ata po i ulin vlerat e eulijave, kur në të vërtetë janë ata pra (njerëzit e të pavërtetës) që i përçmojnë të Dërguarit. Ndërsa njerëzit e të vërtetës u japin atyre (eulijave) pozitën e tyre të vërtetë, ajo që u përshtatet atyre dhe mirësinë që kanë ata me të vërtetë, dhe se ata nuk shtojnë përmbi këtë dhe nuk gabojnë në këtë; ata në fakt u japin atyre pozitën e vërtetë që kanë ata dhe i deklarojnë ata të pastër dhe e mohojnë atë që nuk u përshtatet atyre dhe është e pavend."

**Shejkh Ibn 'Uthejmin**: "Kështu që, përgjigja për mashtrimin e tij do të bëhet e qartë me këto (d.m.th. me ajetet që u përmendën) nga dy aspekte: a) Se argumenti i tij mashtrues nuk është i saktë, sepse midis Mushrikëve ishin ata që adhuronin njerëzit e mirë dhe eulijatë; b) Edhe sikur ta pranojmë që ata Mushrikë nuk adhuronin gjë tjetër përveç idhujve, atëherë prapëseprapë nuk ka ndonjë ndryshim midis tij dhe atyre, ngase të të dy ata (Mushriku i sotshëm dhe Mushrikët e hershëm) adhurojnë atë që nuk i shpëton dot ata nga Allahu absolutisht."

është që të bën dobi vërtetë dhe Ai është që e largon dëmin dhe i rregullon dhe sistemon çështjet. Unë nuk kërkoj apo dëshiroj asgjë tjetër përpos Atij. Dhe njerëzit e mirë nuk kanë ndonjë kontroll mbi gjithçka. Megjithatë, unë kërkoj nga ata me shpresë nga Allahu se ata do të ndërmjetësojnë për mua."

## 6.6 [Përgjigja për këtë Argument]

Përgjigja që i kthehet atij është se kjo është pikërisht thënia e Mosbesimtarëve. Pastaj përmendi atij thënien e Allahut të Lartësuar:

وَٱلَّذِينَ ٱتَّخَذُواْ مِن دُونِهِۦٓ أَوۡلِيَآءَ مَا نَعۡبُدُهُمۡ إِلَّا لِيُقَرِّبُونَآ إِلَى ٱللَّهِ زُلۡفَىٰٓ

"**Sa për ata që marrin mbrojtës të tjerë përveç Tij, duke thënë: "Ne u lutemi atyre [*ma ne'buduhum*] vetëm që të na afrojnë tek Allahu"...**"[11]

Gjithashtu, (përmendi) thënien e Allahut të Lartësuar:

وَيَعۡبُدُونَ مِن دُونِ ٱللَّهِ مَا لَا يَضُرُّهُمۡ وَلَا يَنفَعُهُمۡ وَيَقُولُونَ هَٰٓؤُلَآءِ شُفَعَٰٓؤُنَا عِندَ ٱللَّهِۚ

"**Ata adhurojnë [*je'budune*] në vend të Allahut atë që as nuk u bën dëm, as nuk u sjell dobi dhe thonë: "Këta janë ndërmjetësit tanë te Allahu"!**"[12]

## 6.7 [Këto janë Dyshimet më të Mëdha të Ushtrisë së të Mallkuarve]

Dije se këto tri dyshime janë më të mëdhatë nga argumentet që posedojnë ata. Dhe kur ta mësosh që Allahu i ka shpjeguar ato në Librin e Tij dhe t'i kesh kuptuar ato më së miri, atëherë çdo gjë (dyshimet dhe kundërpërgjigjet) që vjen pas tyre është më e lehtë se ato."

Fundi i fjalëve të Shejkhut.

[11] Ez-Zumer, 3.
[12] Junus, 18.

## ✍ Çështje për t'u mbajtur shënim:

**6A.** Dyshimet më thelbësore të Batalionit të Shejtanit janë tre:

1) Se ne e pohojmë Rububijen e Allahut, ajo i përket vetëm Atij dhe askujt tjetër, kështu që ne nuk i bëjmë Shirk Allahut, por ne veç i kërkojmë Allahut nëpërmjet njerëzve të mirë.

2) Se Mushrikët ishin mosbesimtarë ngaqë ata adhuronin idhuj, kurse ne nuk adhurojmë idhuj.

3) Se Mushrikët mosbesimtarë i kërkuan këto gjëra (idhujt, njerëzit e mirë, melaiket, xhinët, Pejgamberët etj.) për të patur dobi dhe për të larguar të keqen, kurse ne kërkojmë vetëm ndërmjetësimin e tyre dhe nuk kërkojmë prej tyre këto gjëra (që i kërkonin Mushrikët).

**6B.** Strategjia e ushtarit të dobët e të mekur nga mesi i Mushrikëve - gjatë përgjigjes për dyshimet e tij - është që ai të bëjë çmos në paraqitjen e veprës së tij (që përbën Shirk) sikur është krejtësisht e ndryshme nga vepra e Mushrikëve të cilëve iu shpall Kur'ani. Strategjia e ushtarit të fuqishëm e të ashpër nga mesi i Njerëzve të Teuhidit - i cili është më i fuqishëm sesa njëmijë dijetarë të Mushrikëve - është që ta kapë ngushtë atë duke i faktuar se vepra e tij nuk ndryshon nga Shirku i mosbesimtarëve që janë përmendur në Kur'an, por është e njëjtë me të, qoftë në synim ashtu edhe në metodë. Pra, ai zihet ngushtë dhe nuk ka se nga t'ia mbathë e të struket. Dhe kjo strategji e Mushrikut është përmendur në fjalët e Shejkhul-Islam (Muhamed bin 'Abdul-Uehabit): "Megjithatë, ai do që të bëjë dallim midis veprave (të Mushrikëve) dhe veprimit të tij me ato që ka përmendur", siç është përmendur më përpara në [**6.4**] dhe është e rëndësishme që ta ngulitësh këtë në mendje, ndërkohë që nga ana tjetër përgatit dhe mpreh shpatën tënde me argumente vendimtare dhe fakte të qarta.

**6C**. Qëllimi i fjalës "adhurim" në ajetet që janë përmendur në këtë mësim dhe në mësimet e tjera është duaja, lutja për të kërkuar ndërmjetësim, ngase është vërtetuar tashmë se Mushrikët nuk besonin që idhujt e tyre (ose Pejgamberët, melaiket, xhinët etj.) të kishin ndonjë pjesë në Rububijen e Allahut.

Kështu që, duaja e tyre nuk ishte për t'u kërkuar ndihmë atyre, as për të kërkuar mirësi e as për të larguar të keqen, por ishte për të kërkuar ndërmjetësimin e tyre dhe për t'u afruar tek Allahu. Prandaj, fjalët "*je'budune*" (ata adhurojnë) dhe "*jed'une*" (ata u luten) përdoren në Kur'an shpesh duke zënë vendin e njëra-

tjetrës. Pa mendo pak rreth fjalëve të Allahut të Lartësuar për fjalët që i tha Ibrahimi popullit të tij:

وَأَعْتَزِلُكُمْ وَمَا تَدْعُونَ مِن دُونِ ٱللَّهِ وَأَدْعُواْ رَبِّى عَسَىٰٓ أَلَّآ أَكُونَ بِدُعَآءِ رَبِّى شَقِيًّا ﴿٤٨﴾
فَلَمَّا ٱعْتَزَلَهُمْ وَمَا يَعْبُدُونَ مِن دُونِ ٱللَّهِ وَهَبْنَا لَهُۥٓ إِسْحَٰقَ وَيَعْقُوبَ ۖ وَكُلًّا جَعَلْنَا نَبِيًّا ﴿٤٩﴾

“**Unë po largohem nga ju dhe nga gjithçka që ju adhuroni në vend të Allahut. Unë do t'i lutem Zotin tim, sepse jam i sigurt se nuk do të jem fatkeq me lutjet që ia bëj Zotit tim.” Dhe, kur u largua nga ata dhe nga idhujt që i adhuronin në vend të Allahut, Ne i dhuruam atij Is'hakun dhe Jakubin dhe që të dy i bëmë pejgamberë.**”[13]

**6D**. Kështu që, Ushtari i Shejtanit u lutet atyre (njerëzve të mirë, eulijave) - ashtu si Mushrikët që përmenden në Kur'an - për të kërkuar ndërmjetësimin e tyre. Dhe kjo është lutje që përbën Shirk dhe ky është ibadet që i jepet dikujt tjetër në vend të Allahut. Kjo çështje do të shpjegohet hollësisht në Mësimin n. 7 me lejen e Allahu.

[13] Merjem, 48-49.

## *Plan-Veprimi për Mu`uahidin:*

**1.** Mësoji përmendësh tri dyshimet që janë arma më e madhe e Ushtarëve të Shejtanit.

**2.** Mëso se si t'u përgjigjesh atyre me thëniet e Allahut të Lartësuar në Kur'an, ndërkohë që nuk harron se qëllimi i tyre është që të dallohen nga Mushrikët e përmendur në Kur'an.

**3.** Mësoji përmendësh ajetet ku përmendet se Mosbesimtarët u luteshin melaikeve, eulijave, xhinëve, njerëzve të mirë e të devotshëm dhe idhujve poashtu, sepse këto ajete përbëjnë një pjesë thelbësore të shpatës që po përgatit, me të cilën do t'u mëshosh atyre.

**4.** Dije padyshim se thelbi i çështjes është përherë tek thënia e Mushrikëve, siç gjendet në suren Junus (18) dhe Zumer (3), që është çështja e kërkimit të ndërmjetësimit dhe kërkimit të afrimit te Allahu duke iu lutur të tjerëve në vend të Allahut. Dhe patjetër që Ushtari i Shejtani do të bjerë tek kjo si gjithmonë. Vërtet, shumë i dobët është kurthi i Shejtanit.

**5.** Mendohu mirë dhe pastaj vër në punë logjikën për të gjitha këto që u përmendën. Pastaj, ku të jesh i kënaqur me atë që ke kuptuar dhe ke përfituar, atëherë vazhdo me pjesën e shtatë duke kërkuar ndihmën dhe mbështetjen e Allahut.

Paqja dhe bekimet e Allahut qofshin mbi të Dërguarin e Allahut, mbi Familjen, Shokët e tij dhe ata që e ndjekin atë në Teuhid dhe Sunet deri kur të vijë Çasti i Fundit.